Bob Proctor

# 11 LIGJET E HARRUARA

"Bob Proctor është mendimtari mjeshtër.
Kur është fjala për sistematizimin e jetës, askush nuk mund ta arrijë atë."



e përktheu dhe e përshtati

Ridvan Bunjaku

|:( |:)

Prishtinë, qershor 2010

# PËRMBAJTJA



Ky libër mund të gjendet online në faqet:

http://sa-kra.ch/

http://www.syri3.com/

http://kalabuli.googlepages.com/

Përkthyesi i falënderon autorët e ueb-faqeve për kontributin në shpërndarjen e dijes

# LIGJI I TË MENDUARIT

*Nëse nuk i përcjell edhe 10 ligjet e tjera, duke e përfshirë edhe Ligjin e të Menduarit, vetëm Ligji i Tërheqjes nuk do të funksionojë për ty.*

"Ashtu si mendon njeriu, i tillë është," është një proverb i vjetër që është përdorur pjesërisht për titullin e një libri para Sekretit për vetë-ndihmë dhe sukses, që është shkruar në shekullin e 19-të. Tash, çka domethënë kjo për ty? Shumë njerëz nuk e kuptojnë plotësisht këtë ligj kozmik; ose janë të pavetëdijshëm për të, ose e marrin për diçka tjetër.

Ti i ke mendimet e tua të vetëdijshme, dhe pastaj, nën to, si lumë, i ke mendimet tua të rrjedhës së vetëdijes, që janë pjesë e nënvetëdijes. Të menduarit tënd i vetëdijshëm mund të përdoret -- dhe, në fakt, përdoret edhe nëse ti nuk e di këtë -- për ta programuar gjatë kohës atë rrjedhë të vetëdijes. Dhe është ajo rrjedhë e cila, bashkë me 10 Ligjet tjera, e përcakton se si formësohet jeta jote në kuptimin e plotë të fjalës.

Pra, Ligji i të Menduarit nuk domethënë se ti e refuzon realitetin. Ligji i të Menduarit nuk ka të bëjë me gënjimin e vetes apo të tjerëve, dhe absolutisht nuk ka të bëjë me "besimin". Ligjet e natyrës nuk kërkojnë besim - ato punojnë gjithkund, tërë kohën. Ky Ligj Universal është duke punuar pikërisht tash për ty, pa marrë parasysh se a e ke besuar ndonjëherë atë - por, çështja është, a je i vetëdijshëm për të dhe a je i aftë ta përdorësh për ta krijuar jetën që e dëshiron?

Ligji i të Menduarit po ashtu nuk domethënë se duhet të frikësohesh që ndonjëherë ta kesh ndonjë të ashtuquajtur mendim negativ. Ka shumë gjëra negative në jetë: njerëz injorantë, të ligë; sëmundja; tragjedia; humbja e personave të dashur; katastrofat natyrore; dhe tjera. Nëse je pa para, nuk i thua vetes "Jam i pasur", sepse tash je vetëm një gënjeshtar pa para! Nëse je i sëmurë dhe nuk po duket se po të kalon, nuk thua "Jam shëndosh në mënyrë të përsosur", duke vepruar si ata Shkencëtarët e Krishterë që nuk besojnë në mjekë apo në barna.

Por, Ligji i të Menduarit ju thotë se duke i ndryshuar modelet (mostrat, paternat) e të menduarit, atë rrjedhë të të menduarit të nënvetëdijshëm dhe qëndrimin tënd, ti mund ta ndryshosh realitetin tënd ashtu si dëshiron apo si të nevojitet. Nëse je i sëmurë dhe e aplikon këtë Ligj, do të inspirohesh ta gjesh zgjidhjen që vërtet do të të shërojë. Do ta kërkosh dhe do ta gjesh. Nëse i thua vetes, "Zgjedh ta bëj veten të shëndetshëm", shëndeti yt do të rikthehet, dhe do të shërohesh nga gjërat që kurrë nuk ke menduar se mund t'i heqësh qafe. Po ashtu do ta zbulosh se do të bëhesh shumë më i mirë në radhë të parë në mos-sëmurje.

E njëjta gjë vlen edhe për çështje të parave. Nëse je pa para por fillon të mendosh, "Tash po zgjedh t'i vendos edhe 10,000 Euro të tjera në llogarinë time të bankës," nënvetëdija jote do të arrijë në Univers dhe do t'i gjejë mënyrat dhe materialet për ty që ta arrish këtë qëllim financiar. Derisa e praktikon Ligjin, do të jesh i aftë të arrish qëllime gjithnjë e më të mëdha.

Vëreje se nuk e ke refuzuar se je i sëmurë apo pa para. Por po ashtu ke vendosur të mos lejosh që ajo gjendje të bëhet gjendja jote e përhershme. Ke vendosur ta ndryshosh atë përmes mendimeve të reja.

Ne mund t'i kontrollojmë mendimet tona. Nuk jemi të obliguar t'i pranojmë modelet e të menduarit të mjerimit, të disfatës dhe të mungesës. Nëse jemi duke i mbajtur këto modele të të menduarit, ne mundemi dhe duhet t'i ndryshojmë ato. Ky është Ligji i të Menduarit.

## LIGJI I FURNIZIMIT

*Bob Proctor është i shqetësuar se ka shumë më shumë në përjetimin e jetës së plotë të ëndrrave tuaja se sa vetëm Ligji i Tërheqjes që është ligjëruar në film. Pra, ai e ka bërë mision të vetin që ta vetëdijësojë botën me grupin e plotë të 11 Ligjeve të Harruara. Dhe ndër to është edhe Ligji i Furnizimit.*

Ai thotë, "Disa mund ta mendojnë atë si Ligji i Nevojës-Kërkesës. Domethënë, ne gjithmonë duam më shumë, jemi gjithmonë duke u zgjeruar. Si një farë që ka nevojë të rritet, ne evoluojmë vazhdimisht dhe duam gjithnjë e më shumë."

Pra, ndoshta ky është Ligji i vërtetë i Furnizimit dhe i Kërkesës-Nevojës! Në fakt, ky është ligji i "lakmisë" (dëshirës së madhe e të etur për diçka). Shumë njerëz në kulturën tonë e dëgjojnë fjalën "lakmi" dhe menjëherë imagjinojnë emocione të këqija dhe veprime të këqija. Por kjo është sepse e kaluara jonë kulturore na ka shkaktuar ta përziejmë lakminë me diçka tjetër – zilinë dhe koprracinë (dëshirën dorështrënguar për të grumbulluar pasuri). Zilia vërtet është e keqe. Zilia domethënë se ti me vetëdije po kërkon, po dëshiron, apo po thur komplote për të marrë diçka nga dikush që e posedon apo e pronëson me të drejtë. Por, kështu nuk është fare situata me lakminë. Lakmia thjesht domethënë se ti do diçka gjithnjë e më shumë për vete. Nuk ka të bëjë asgjë me marrjen e diçkaje nga dikush tjetër. Ti thjesht po dëshiron ta rritësh hisen tënde të diçkaje nga furnizimi praktikisht i pafundmë i Universit.

Mund të kesh lakmi për ushqim, para, verë apo seks. Por mund të jenë edhe arritjet e larta, shëndeti, dhe gjërat e mira për familjen tënde. Asnjëra nga këto gjëra që i

përmenda nuk janë të këqija në vete. Por vëreje se sa njerëz bëjnë asociacione negative me lakminë - me Ligjin e Furnizimit - në mendjet e veta. Kjo i shkëput ata nga Burimi. Ata janë të paaftë të veprojnë në harmoni me Ligjin e Furnizimit sepse ata në të vërtetë frikësohen të kenë shumë më shumë se sa që kanë tash! Ata mendojnë se kjo do t'i kalbë ata shpirtërisht apo do t'i shndërrojë në njerëz të këqij, koprracë, ziliqarë. Është dëm që ata ndihen kështu, sepse ata ndoshta në fakt janë duke e nxjerrë në shesh se si janë vërtet brenda. Nëse ata nuk janë të tillë, atëherë është dëm që janë duke i rezistuar njërit nga 11 Ligjet e Harruara që mund t'iu ndihmojë ta jetojnë jetën e ëndrrave të veta.

Fara në tokë nuk është "e keqe" sepse "dëshiron" gjithnjë e më shumë dritë të diellit, lëndë ushqyese, dhe ujë, apo jo? Ajo ka "dëshirë" natyrore të rritet dhe të evoluojë. Edhe ti e ke këtë. Kur e kupton se ti meriton gjithnjë e më shumë, se nuk ka asgjë fisnike në të qenit i varfër, dhe se nuk je duke e dëmtuar askënd tjetër duke e ndihmuar veten, atëherë do të fillosh të punosh me Ligjin e Furnizimit dhe do të fillosh të jesh dritë në botë.

## Ligji i Tërheqjes

*Bob Proctor thotë për Ligjin e Tërheqjes, "Mendoj se ky ligj nuk ka nevojë për shumë shpjegime. Sa më shumë që ke, aq më shumë merr. Sa më shumë që tërheq, aq më i madh është numri i gjërave që mund t'i tërheqësh kah vetja."*

Ky është miratimi i të vërtetës ungjillore të krishterë, "Sa më shumë që ke, aq më shumë do të shtohet. Por për atë që nuk ka, edhe ajo për të cilën mendon se e ka - do t'i merret." Shumë njerëz e kanë ndryshuar kuptimin e kësaj të vërtete. Ata kanë besuar se kjo ishte mënyra e Krishtit për t'i kritikuar njerëzit e pasur të botës, dhe e kanë kthyer në një lloj beteje të klasave, "ata që kanë" kundër "atyre që nuk kanë".

E vërteta është shumë larg nga kjo gjë joproduktive e betejës së klasave. Ajo çka mendohet është se kur e mbush me energji magnetin tënd për të tërhequr kah vetja atë që e dëshiron në jetën tënde, derisa vazhdon ta bësh këtë, fillon të mbledhësh më shumë materiale. Kjo po ashtu domethënë se sa më shumë vazhdon të ushtrosh me Ligjin e Tërheqjes, aq më i aftë bëhesh, dhe aq më i avancuar bëhesh me fuqitë e tua të tërheqjes. Pra ajo që tashmë e ke bërë, shtohet. Nuk je duke marrë nga të tjerët, por je duke shtuar në jetën tënde nga furnizimi praktikisht i pafundmë Universal që është në dispozicion të të gjithë njerëzve.

E çka për "atë të mjerin që nuk ka"? Epo, ai djalë i mjerë "nuk ka" sepse, për një arsye apo një tjetër, ai nuk ka zgjedhë të punojë me Ligjin universal të Tërheqjes në jetën e tij. Ai ose e ka injoruar ekzistencën e tij ose i ka rezistuar atij. Ai po e paguan çmimin për

"mëkatet" e tij të veta. Shihni, thënia e ungjillit nuk ishte thënie e idealizmit apo e masakrës politike. Ajo thjesht ishte deklarim i ligjit natyror, kozmik. Ishte sikur të thuhet, "Dielli lind në lindje dhe perëndon në perëndim." Ishte vëzhgim objektiv (megjithëse shumë i rëndësishëm), asgjë më shumë.

Askush nuk po e ul "atë që nuk ka". Askush pos ai vetë. Po, mund të ketë shumë punë për të bërë. Po, njerëzit e tjerë mund të jenë të ashpër ndaj tij. Po, ai ndoshta do të duhet t'i luftojë forcat e liga qeveritare që, në fakt, po tentojnë ta marrin nga ai "edhe atë që ai mendon se e ka". Por kjo nuk është ajo të cilës i referohet ajo deklaratë. Ajo i referohet faktit se ai nuk e ka ndërtuar jetën e tij dhe forcën e jetës në mënyra që ia mundësojnë ta tërheqë atë që i nevojitet dhe që e dëshiron. Prandaj ai vetëm MENDON se i ka disa gjëra - ato i humbin apo i merren kaq lehtë saqë ai nuk mund të jetë i sigurt as me to, meqë ai nuk ka bërë asgjë për ta përdorur Ligjin e Tërheqjes që t'i sigurojë ato apo që të sigurojë më shumë si ato.

Bëhuni si ata që mbledhin gjithnjë e më shumë për vete. Mos jini tip i personit "i varfër, për gjynah".

## Ligji i Marrjes-Pranimit

*Duhet të jetohet në harmoni me Ligjin e Marrjes-Pranimit, përndryshe Ligji i Tërheqjes dhe ligjet e tjera nuk do të punojnë si duhet për ty, dhe do të frustrohesh në dështimin tënd. Do të pyesësh se a mos janë gënjeshtra këto Ligje Kozmike.*

Ligji i Marrjes-Pranimit domethënë se kur punon me Ligjet për t'i tërhequr gjërat, materialet, ngjarjet dhe njerëzit që të nevojiten dhe që i dëshiron në jetë, fuqia jote e vërtetë qëndron në atë se çka lejon të vijë tek ti. Duhet të jesh si qark përçues i ngarkuar me rrymë që i lejon energjitë e tërheqjes të rrjedhin nëpër ty, dhe si një fushë magnetike që i afron gjërat e duhura për vetveten. Dhe, vëreje se kur je duke i tërhequr nevojat dhe dëshirat kah ti, duhet të jesh i gatshëm për disa befasi. Nganjëherë, shumë befasi.

Çka janë këto befasi? Epo, të themi se një mënyrë e befasisë është duke i pranuar disa "mirësi shtesë" bashkë me ato që je duke tentuar t'i tërheqësh. Për shembull, mbase je njeri që po tenton të tërheqësh para dhe ta ekzekutosh një biznes sipërmarrës, dhe për këtë qëllim ndihesh i udhëzuar të përfshihesh në një rrjetë të investuesve engjëllorë (angel investors, investues joformalë). Përmes përfshirjes tënde, e zbulon një investuese joformale që është e interesuar të investojë në biznesin tënd. Ti pajtohesh të takohesh me të. Dhe kur takohesh me të, ajo del se është mahnitëse, inteligjente dhe zbavitëse. Ti fillon të takohesh me të dhe përfundimisht martohesh me të.

Pra... me vetëdije ishe vetëm duke tentuar t'i tërheqësh paratë për biznesin tënd. I more ato para - por more edhe shumë më shumë. Duke pranuar se e ke tërhequr këtë femër të bukur, tash gruan tënde, në jetën tënde, ti ke vepruar në harmoni me Ligjin e Pranimit. Vëreje, po ashtu, pjesën e dhënies së atij Ligji, me të cilin ke vepruar në harmoni. Biznesi yt tash ndihmon shumë njerëz përmes të mirave dhe shërbimeve që i ofron. Ndoshta edhe ke pasur mundësi t'iu japësh punë disa njerëzve. Ishe duke dhënë shumë, prandaj ke marrë shumë si kompensim-kthim.

Por, çka nëse do të mbylleshe ndaj Ligjit të Marrjes-Pranimit? Çka nëse kur do ta shihje femrën mahnitëse do t'i thoshe vetes, "Unë jam këtu vetëm për paratë"? Apo, çka nëse nuk do t'i bashkoheshe asaj rrjete sepse e ke imagjinuar, në vend të kësaj, se paratë po vijnë te ti në ndonjë mënyrë tjetër. Lëre Universin të t'i plotësojë nevojat dhe dëshirat në mënyrën e vet dhe në kohën e tij të mirë. Mos prit që dëshirat tua të plotësohen në këtë apo atë mënyrë precize. Hape veten ndaj rezultateve të përpjekjeve të tërheqjes.

## Ligji i Rritjes

*Bob Proctor thotë për Ligjin e Rritjes: "Kur dikush ta jep një kompliment, si ndihesh? Nëse dikush vazhdon të japë komplimente për punën tënde, a ndihesh i shtyrë ta përsëritësh edhe më mirë? Ky është Ligji i Rritjes. Dhënia më e madhe do të të lejojë të pranosh më shumë."*

Tash, kjo është e vështirë për shumë njerëz ta kuptojnë apo ta pranojnë. Shumë njerëz shkojnë përreth të zhgënjyer për dhënien dhe marrjen. Ata janë mësuar të besojnë në zhgënjime dhe gënjeshtra për këto gjëra nga mediat dhe, shpesh, nga prindërit e vet, që ua thonë të gjitha llojet e falsiteteve për ekonominë. Ata besojnë se çmimet rriten sepse korporatat e liga duan t'i vjedhin të gjitha paratë e tyre, dhe gjëra të tjera të tilla pa vlerë. Mund të pyesësh se çka ka të bëjë ekonomia me Ligjin e Rritjes. Epo, është më tepër si ato ligjet ekonomike "kundër-intuitive". Shumica e njerëzve janë bindur të besojnë se nëse ata japin më shumë, mbetet më pak për ta; ata nuk e kuptojnë se të japësh më shumë domethënë se pranon më shumë. Dhe gjithkah përreth tyre, ata e shohin këtë gënjeshtër të përsëritur pa pushim.

Pra le të themi se Ligji i Rritjes është kështu: sa më shumë që investon në biznesin tënd, aq më shumë rritet biznesi yt, dhe aq më të mëdha bëhen profitet totale. Është e vërtetë se duhet të investosh në të në mënyrë të mençur dhe të matur përndryshe do të jesh jashtë biznesit. Por nuk humb në biznes duke investuar në biznesin tënd. Sa më shumë që jep për të, aq më shumë para bën.

Por Ligji i Rritjes është më shumë se sa vetëm për para apo për biznes. Ai funksionon në gjithçka, në çdo aspekt të jetës tënde. Sa më shumë kohë investon në kopshtin tënd në shkuljen e barërave të këqija dhe në kujdes, në tokë cilësore, në ujë dhe në lëndë ushqyese, aq më i madh dhe më i bukur bëhet ai. Ti nuk thua, "E kam humbur kohën, baltën, dhe ujin në ato bimë!" Ti me mençuri i ke investuar kohën dhe përpjekjet në to, dhe je shpërblyer me më shumë bukuri dhe/ose prodhim se sa nëse nuk do t'i investoje përpjekjet tua siç ke bërë.

Nëse je në martesë dhe ia jep partnerit tënd kohën dhe ndjenjat e dashjes, ty fillon të të kthehet më shumë nga kjo (nëse nuk ndodh kjo, ndahesh dhe e gjen dikë që t'i kthen këto gjëra). Ti nuk "humb" diçka duke ia dhënë gruas/burrit tënd. Ti fiton diçka duke dhënë.

Çkado që jep vetëm duhet të bëhet me mençuri, në gjithçka. Ekziston koha dhe vendi për bamirësi, por Ligji i Rritjes nuk ka të bëjë me rastet e bamirësisë. Ai nuk ka të bëjë me dhënien e lëmoshave: ai ka të bëjë me dhënien e mësimeve, të eurove të investimit, të komplimenteve, të kohës së dëgjimit, të shoqërimit, dhe të gjërave të tilla. Sa më shumë që jep gjëra të tilla, aq më shumë të tilla do të të kthehen.

## Ligji i Kompensimit

*Bob Proctor e formulon Ligjin e Kompensimit kështu: "Ajo që po e merr është rezultat i përpjekjeve që je duke i shpërndarë. Nëse dëshiron të kesh rezultate më të mira, duhet ta mendosh një mënyrë të re apo më të mirë që ta furnizosh atë vlerë. Duhet TË BËHESH personi i vlerës për të pranuar diçka me vlerë."*

Pra, ky Ligj na tregon se nuk mundemi thjesht t'i bëjmë lëvizjet dhe të presim të na realizohen dëshirat dhe ëndrrat tona. Nuk ka dobi të adoptohet një metodë e caktuar pa e pasur edhe motivimin e duhur. Kurrë nuk duhet ta ngatërrojmë lëvizjen me aksionin. Siç ka shkruar poeti T. S. Eliot në dramën e tij "Vrasja në Katedrale", "Joshja e fundit është tradhtia më e madhe; Ta bësh gjënë e duhur për arsyen e gabuar."

Prandaj Proctor insiston që ti në fakt duhet TË BËHESH personi i vlerës. Mos i imito aksionet e jashtme të të tjerëve. Duhet të jesh i sinqertë në çkado që je duke e bërë për t'i realizuar paratë e tua, marrëdhëniet e tua, shëndetin tënd, apo suksesin që e ëndërron. Krejt ajo që je duke e bërë duhet të bëhet me pasion dhe përzemërsisht. Duhet të kesh bindje të fortë në mendjen tënde se kjo është ajo që më së shumti dëshiron ta bësh, se është ajo që do të funksionojë, dhe se do të jetë në përfitim të të gjithë personave që kanë lidhje me këtë.

Pra, nëse në jetën tënde nuk je duke i marrë rezultatet që i dëshiron, kjo është të paktën pjesërisht sepse nuk je duke e dhënë vlerën që duhet në botë. Ligjet kozmike nuk të lejojnë të marrësh diçka për asgjë. Ti mund t'i kesh të gjitha ato që i dëshiron, por duhet të kesh vullnet t'i investosh përpjekjet (dhe ndoshta paratë) dhe ta bësh punën e nevojshme për t'i marrë ato. Ligjet Kozmike punojnë për të të udhëzuar në atë se çka të bësh, dhe ato punojnë për t'i zmadhuar dhe për t'i avancuar rezultatet e përpjekjeve të tua. Nëse punon me Ligjet, ato praktikisht e garantojnë suksesin tënd. Por kjo nuk domethënë se duhet ta lësh punën tënde (të paktën ende jo), dhe të ulesh përreth duke pirë birrë dhe duke luajtur video-lojëra derisa paratë derdhen nëpër gypat e tu të ngrohjes dhe të flladitjes. Kjo nuk domethënë se vetëm sepse punon me Ligjet, ti mund të bëhesh përçmues naiv që është i lig ndaj të tjerëve, apo që e izolon vetveten dhe nuk i intereson për të tjerët.

Ligji i Kompensimit të kompenson për atë që bëhesh, atë që e arrin, për atë se sa cilësi vendos në përpjekjet e tua. Ai nuk të garanton se do t'i realizosh dëshirat e tua thjesht sepse ti mediton mbi 11 Ligjet e Harruara. Këto ligje duhet t'i vendosësh në aksion.

## Ligji i Jo-Rezistencës

*Bob Proctor e formulon Ligjin e Jo-Rezistencës kështu: "Nëse reziston për hir të sigurisë tënde, kurrë nuk do të kesh siguri. Paqja, harmonia, dhe gëzimi kërkojnë që ti TË JESH paqe, harmoni dhe gëzim. Të luftosh për paqe nuk e krijon paqen. Ajo krijon më shumë përleshje. E vetmja mënyrë që të mos ketë konflikt është 'të shkosh me rrjedhën' dhe të mos rezistosh. Kjo nuk domethënë të dorëzohesh, por domethënë të mos sikletohesh (të mos "e hash veten").*

Ligji i Jo-Rezistencës tingëllon disi si diçka që e ka shkruar Benjamin Franklin: "Ata që do të jepnin pak liri për të pasur më shumë siguri nuk e meritojnë as lirinë as sigurinë." Nëse dëshiron të punosh me Ligjet duhet të jetosh në shpirt të lirisë dhe të pavarësisë. Nuk mund "të luash sigurt" tërë kohën me këto Ligje, sepse nëse je duke punuar me to ato nganjëherë do të të udhëzojnë të bësh gjëra që janë jashtë zonës tënde komforte. Këto nuk do të jenë gjëra të pandershme apo të pashëndetshme; por do ta gjesh veten duke i ndryshuar disa shprehi, apo duke i parë gjërat nga një perspektivë krejtësisht e re që shkon kundër sistemit tënd aktual të besimeve, apo duke pasur nevojë të mësosh se si të bësh diçka që gjithmonë ke qenë i trembur ta mësosh apo ta bësh.

Si mund ta ndryshosh jetën tënde nëse nuk je i vullnetshëm ta mësosh dhe ta ndryshosh vetveten?

Ligji i Jo-Rezistencës ma kujton një tregim interesant që e kam dëgjuar një herë.

Një njeri e ka parë një ëndërr, dhe në ëndërr ai po ecte nëpër një trotuar në një qytezë dhe erdhi te një shitore e quajtur Shitorja e Të Vërtetës! Ai u emocionua shumë nga kjo shenjë - në fund të fundit, kush nuk dëshiron të jetë i aftë ta marrë të vërtetën?

Tash, në ëndërr, ai ishte shumë i pasur, dhe kur hyri brenda t'i kontrollojë pjesët e Të Vërtetës në Shitoren e Të Vërtetës e vërejti se ato nuk kishin çmime. "Duhet të jenë të shtrenjta, por kjo është në rregull, unë jam i pasur dhe mund ta paguaj çfarëdo çmimi që e kërkojnë," i tha ai vetes. E zgjodhi një artikull që ishte vërtet atraktiv, dhe e çoi te shitësi ta shohë se a mund ta blejë.

"Kam frikë se çmimi i këtij artikulli është jashtëzakonisht i lartë, zotëri", tha shitësi.

"Unë jam njeri i pasur", u përgjigj njeriu. "Tregoma çmimin."

"Çmimi është siguria jote, zotëri", u përgjigj shitësi.

Njeriu e ktheu artikullin në raft dhe e la shitoren me zemër të dëshpëruar dhe me sy të pikëlluar. Ai nuk ishte i gatshëm t'i japë besimet e tij shumë të dashura për hir të Të Vërtetës.

Nëse ai njeri do ta përcillte Ligjin e Jo-Rezistencës, ai do ta blinte artikullin.

## LIGJI I FALJES

*Bob Proctor thotë, "Shpesh në kohë të vështira është lehtë t'i fajësosh të tjerët. Edhe kur është faji yt, është lehtë ta fajësosh vetveten. Por një qëndrim që ta merr vitalitetin dhe energjinë nuk shërben kurrë. Mëso të falësh. Lëshoje situatën emocionalisht dhe vepro vetëm për ta korrigjuar atë. Kjo është e vetmja mënyrë që të lëvizet përpara."*

Tash, për çka po flet Proctor me këtë farë Ligji të Faljes? A po thotë se njerëzit nuk duhet ta mbrojnë vetveten ndaj dëmtimit apo lëndimit nga të tjerët? A po thotë se duhet të jesh i sjellshëm tërë kohën, dhe se nëse njerëzit të shfrytëzojnë, të vjedhin, të abuzojnë, apo ecin krejt mbi ty, ti duhet thjesht të shikosh në anën tjetër? Jo, nuk po thotë ashtu. Kjo është e pashëndetshme dhe robotike. Ti je qenie njerëzore me emocione, dhe nganjëherë ato emocione tregojnë se je dëmtuar apo je keqtrajtuar nga dikush tjetër. Ndoshta ata thjesht kanë qenë të pandjeshëm apo nuk kanë menduar mjaft para se të veprojnë, apo ndoshta ata kanë menduar të të sulmojnë për ndonjë lloj të dëmtimit. Me siguri nuk mund të ketë asgjë të mirë nga injoranca apo ligësia që të dëmton. Çka duhet të bëjmë për ta ndjekë këtë Ligj të Faljes?

Epo, për shkak të frazës "Fal dhe Harro", ne kemi konfuzion për faljen në kulturën tonë. Nëse dikush e bën një gabim të sinqertë, dhe ky gabim i sinqertë të lëndon disi, ti me siguri të plotë mund ta harrosh fyerjen e tij dhe ta falësh derisa e bën këtë, sepse mund të jesh i sigurt se ai nuk do ta përsërisë këtë siç edhe kurrë nuk e ka pasur ndërmend. Në fakt, ai me gjasë do të ofrojë ndihmë që ta ndreqë gabimin e tij apo në ndonjë mënyrë tjetër të të kompensojë për këtë, meqë kurrë nuk ka pasur ndërmend ta bëjë atë me qëllim.

Por, çka të bëhet me njerëzit që vazhdojnë të na lëndojnë pa pushim, apo njerëzit që për këtë apo atë arsye që e dimë po veprojnë me qëllim të keq kundër nesh? Epo, prapë mund t'i falim - në kuptimin e drejtë të faljes. Mund ta braktisim të menduarit se çka na kanë bërë; me fjalë të tjera, nuk ia lejojmë vetvetes të zhytemi në atë gjë apo të obsesionohemi me mënyrat e tyre të ndyra. Nuk i krijojmë vetes probleme "për t'ia kthyer ". POR - ti as nuk harron se çka kanë bërë. E mban të ruajtur në bankat e memories - dhe rri larg na ai person, apo e mbron veten ndaj aksioneve të tij të mundshme para kohe. Sigurisht që nuk është "në rregull" që të kanë trajtuar ashtu si të kanë trajtuar, dhe nëse e harron këtë prapë do ta vendosësh veten në situatën e njëjtë lënduese!

Ligji i Faljes po ashtu domethënë t'i thuhet lamtumirë të kaluarës. I mban në mend mësimet nga ajo, i mban në mend përjetimet-përvojat tuaja të kaluara (nëse janë të mira i imagjinon ashtu që mund të buzëqeshësh; nëse janë të këqija, mëson nga to) - por nuk jeton atje. Nëse babai të ka abuzuar kur ke qenë fëmijë i vogël, ti e kupton se tash nuk je më ai fëmija i vogël. Ti nuk vazhdon ta jetosh jetën që i shpreh këto shenja të plagëve emocionale. Ti i thua lamtumirë të kaluarës - dhe mbase babait tënd. Por jeta jote është këtu dhe tash, e jo dikur atëherë.

Falja vetes gabimet e tua të sinqerta, dhe mos u zhyt në personin e keq që ke qenë dikur, nëse dikur ke qenë i tillë. Nëse ke ndryshuar, harroje atë person të huaj.

## LIGJI I SAKRIFICËS

*Ligji i Sakrificës përshkruhet kështu nga Bob Proctor: "Ligji i Sakrificës ka të bëjë me disiplinën. Çdo gjë e ka një çmim. A je i gatshëm të paguash për ta marrë atë që e do? Shumica nuk do të jenë të gatshëm."*

Po, kjo është e vërtetë - shumica nuk do të jenë të gatshëm. Disa njerëz janë thjesht tepër përtacë për ta bërë punën që duhet për të shkuar pas asaj që e duan. Shumë të tjerë frikësohen se mos po dështojnë. Pastaj të tjerë, nëse diçka nuk vjen te ta brenda natës, thjesht nuk e kanë vullnetin që të këmbëngulin. Këta njerëz duan që Ligjet Universale ta kenë kuptimin që ata nuk duhet të punojnë kurrë më për asgjë; apo ata

mendojnë se Ligjet Universale punojnë si një mrekulli biblike apo ilaç magjik. Ata që frikësohen të punojnë me Ligjin Universal të Sakrificës sepse mendojnë se mund të dështojnë, thjesht në radhë të parë nuk e pranojnë vlefshmërinë e Ligjeve.

Ligjet Universale janë duke punuar për njerëzit tërë kohën - ose në mënyra që atyre iu pëlqejnë ose mënyra që atyre nuk iu pëlqejnë, varësisht se sa të ndërgjegjshëm, të vetëdijshëm, dhe të respektueshëm janë ata për Ligjet. Por një gjë e shohim gjithkah: shumica e njerëzve nuk janë të gatshëm ta paguajnë çmimin e nevojshëm për t'i jetuar fantazitë e veta dhe për t'i arritur ëndrrat e veta, pa marrë parasysh se a janë të vetëdijshëm për Ligjet apo jo.

Nëse dëshiron të kesh shumë para dhe vendos ta përdorësh Ligjin e Tërheqjes dhe Ligjet e tjera për t'i sjellë ato në jetën tënde, a mendon se krejt çka duhet të bësh është t'i mbyllësh sytë dhe ta kalosh gjysmë ore në ditë duke fantazuar për posedimin e kovave plot me monedha 100-Euro-she? Ti mund t'i tërheqësh këto para - por do të duhet të punosh për to. Ligjet nuk të lejojnë ta kesh atë që nuk e meriton.

Tash, është e vërtetë se ndoshta mënyra që Universi t'i jep ato para është përmes një rastësie apo dhurate që duket "e pamundimshme". Ndoshta do të kuptoni se xhaxhai juaj ishte i sëmurë dhe vdiq, por t'i ka lënë 500,000 Euro në të ardhura të sigurimit jetësor pa taksa sepse i ke pëlqyer. Por, nëse kjo është mënyra në të cilën vijnë paratë te ti, ta garantoj këtë: puna jote fillon tash. Duhet t'i vësh ato para që të punojnë në mënyrë inteligjente, apo do të avullohen si tym pothuajse menjëherë. Me siguri nuk do ta kesh as edhe një monedhë 10-centëshe të mbetur nga to brenda një viti, dhe pastaj ku do të jesh? Nuk ka qenë asgjë më shumë se një mirëqenie Universale dhe përfundoi - dhe mirëqenia nuk është mënyrë për t'u bërë i begatë, sepse e mbyt gjallërinë.

Nëse do ta përdorje drejt Ligjin e Sakrificës për t'i pasur paratë që ëndërron t'i kesh, do të ishe qenë i gatshëm të bësh pothuajse gjithçka në botë për t'i marrë paratë. Do të shmangie vetëm: çkado që do të të jepte shëndet të keq; humbjen e marrëdhënieve tua të afërta; dhe çkado që do ta rrezikonte integritetin apo ndershmërinë tënde. Jashtë kësaj, do ta dëgjoje Universin se çka po të thotë të bësh. Do të mësoje çkado që duhet për ta sjellë pasurinë në jetën tënde. Dhe ajo do të vinte te ti, sepse ti do të punoje me, e jo kundër, Ligjeve Universale.

# LIGJI I BINDJES

*Sipas Proctorit, ky është Ligji i Bindjes "Në shumë mënyra, bindja e përfshin respektin. Aftësia që ta ndalësh gjuhën apo aksionin tënd në mënyrën e duhur për ta mbajtur paqen dhe harmoninë është gjithmonë më përfituese se sa përçarja. Kjo po ashtu domethënë t'i bindesh Ligjeve Universale. Puno ME ligjet dhe ato do të të shpërblejnë. Puno kundër tyre dhe do ta paguash çmimin."*

Për të punuar këto Ligje Universale për ty, dije se ato janë duke punuar gjithmonë. Ato nuk e kërkojnë besimin tënd apo pranimin tënd apo vetëdijen tënde. Nëse e gjuan një gur lart në ajër, ai do të bjerë poshtë brenda disa sekondave për shkak të ligjeve të natyrës. Tash, çka nëse disi do të ishe i bindur se do të mund ta gjuash një gur përpjetë dhe ai nuk do të binte poshtë? Do të frustroheshe shumë pas një kohe, sepse natyrisht ai gur do të vazhdojë të kthehet teposhtë pa marrë parasysh se sa fort e gjuan. Ligjet Universale që e qeverisin atë fakt nuk kërkojnë që ti t'i pranosh apo t'i dish ato - ato thjesht punojnë.

Por, kur i di Ligjet, atëherë mund të veprosh në mënyra që janë harmonike me to. Mund të jesh i bindur ndaj - domethënë respektues ndaj - atij Ligji të Bindjes dhe 10 Ligjeve tjera të Harruara dhe duke e bërë këtë i tërheq gjërat që i dëshiron dhe që të nevojiten në jetën tënde.

Ligji i Bindjes domethënë:

Mos tento t'i rishkruash Ligjet Universale. Ato nuk janë krijime të njerëzimit. Mund t'i riformulosh për t'i shprehur ato, por nuk mund t'i ndryshosh apo t'i bësh ato të veprojnë në mënyra në të cilat thjesht nuk veprojnë. Mohimi i Ligjeve Universale do të të çojë shpejt në askund. Vetëm sepse nuk të pëlqejnë Ligjet Universale kjo nuk të bën përjashtim të funksionimit të tyre.

Të jesh injorant për Ligjet Universale nuk do të të sigurojë biletë apo vozitje falas. Varet nga ti t'i mësosh dhe të veprosh në harmoni me Ligjet Universale - apo ta paguash çmimin e tmerrshëm nëse dështon ta bësh këtë. Nëse ke besime që të bëjnë të paaftë të punosh me cilindo nga ligjet, duhet t'i kontrollosh ato besime dhe me gjasë t'i ndryshosh apo t'i flakësh. Ligjet janë, në kuptimin e plotë të fjalës, përtej besimit. Kurrë mos tento t'i detyrosh Ligjet të punojnë. Ato punojnë, pikërisht tash. Nëse nuk je duke i marrë rezultatet që i dëshiron, ti, dhe jo Ligjet, je ai që duhet të ndryshojë.

# Ligji i Suksesit

*Bob Proctor thotë për Ligjin e Suksesit, "Pa marrë parasysh se çka bën, ajo është sukses. Ti e merr një rezultat. Mund të të mos pëlqejë rezultati por megjithatë ai është rezultat. Të punosh me Ligjin e Suksesit domethënë të veprosh në një mënyrë të caktuar ashtu që suksesi është i destinuar të ndodhë. Nëse jo përmes edukimit, atëherë përmes përjetimit-përvojës dhe të këmbënguljes. Ti mund të arrish më shumë sepse je lindur të arrish më shumë. Bëj më shumë gjëra të duhura sesa gjëra të gabuara dhe suksesi është i pashmangshëm."*

Pra, nëse synon në asgjë, do ta goditësh - me sukses. Nëse dëshiron ta arrish injorancën, do ta bësh me sukses këtë. Gjithmonë do t'i huqësh 100% të gjuajtjeve që nuk i bën në një lojë të hokejit - dhe në jetë.

Ligji i Suksesit thotë se çkado që bën do të funksionojë. Tash, a i bën apo jo gjërat mirë apo dobët, a bën gjëra të shëndetshme apo të pashëndetshme, a i bën gjërat me cilësi apo me mungesë të cilësisë, a i bën gjërat për të të bërë atraktiv apo jo-atraktiv, a i bën gjërat për të të bërë të pasur apo të varfër, krejt varet nga ti. Por çkado që bën, do të funksionojë. Pra zgjedh me mençuri se çka po bën, dhe zgjedhe me mençuri se si po e bën atë.

Mund ta kesh dëgjuar thënien, "Kujdes për çka lutesh, sepse do ta kesh." Kjo ka të bëjë krejtësisht me Ligjin e Suksesit. Me sukses do të tërheqësh çkado që ia cakton vetvetes për ta tërhequr. Nëse nuk të pëlqen mënyra se si është jeta jote, thjesht kujtohu se e ke bërë në mënyrë të suksesshme ashtu. Mos e luaj lojën e fajësimit. Mos u kthe kah qeveria për lëmoshë për ushqim. Ti i ke bërë zgjedhjet dhe i je përgjigjur gjërave të caktuara që të kanë ndodhë në asi mënyre që e kanë krijuar jetën tënde aktuale.

Ti nuk je çka të kanë bërë njerëzit tjerë apo rrethanat e jashtme, në fund të fundit. Ti je çka ke zgjedhë të bëhesh.

Pra, a dëshiron të jesh i suksesshëm si humbës, apo si fitues? Si person i varfër, apo si person i pasur? Si person dashës dhe i dashur, apo si personalitet i lig dhe tiranik? Ligji i Suksesit thotë se do të jesh i suksesshëm në cilëndo nga këto gjëra, varësisht se si mendon përbrenda dhe nga zgjedhjet e aksionit që i bën. Ki kujdes se për çka lutesh - sepse do ta marrësh.